

Vazhdoi Shejkhul-Islam Muhamed bin Abdul-Uehab:

## 2.1 [Për çfarë luftuan Pejgamberët]

"…Dhe kur ta mësosh se i Dërguari i Allahut i luftoi ata për shkak të këtij shirku [ku ata kishin rënë] dhe i ftoi ata që ta bënin adhurimin të pastër dhe të sinqertë vetëm për Allahun, sikurse ka thënë Ai, Më i Larti:

فَلَا تَدْعُوا مَعَ اللَّهِ أَحَدًا

"**Kështu që mos lutni asnjë tjetër bashkë me Allahun.**"[1]

Ai ka thënë gjithashtu:

لَهُ دَعْوَةُ الْحَقِّ وَالَّذِينَ يَدْعُونَ مِن دُونِهِ لَا يَسْتَجِيبُونَ لَهُم بِشَيْءٍ

"**Vetëm për Të është Fjala e Vërtetë** (që askush nuk ka të drejtë që të adhurohet përveç Tij)**. Dhe ata të cilëve u drejtohen me lutje nuk u përgjigjen atyre aspak…**"[2]

Dhe kur ta kuptosh që i dërguari i Allahut (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) i luftoi ata që t'ia drejtonin të gjitha lutjet e tyre Allahut të vetëm, të zotoheshin e të betoheshin vetëm në Allahun, të bënin kurban vetëm për Allahun, të kërkonin ndihmë vetëm nga Allahu dhe të gjitha format e adhurimit të ishin vetëm për Allahun.

[1] Xhinn, 18.
[2] Ra'd, 14.

## 2.2 [Nga se përbëhet Shirku]

Dhe kur ta mësosh se pohimi i Teuhidit Rububije nuk i futi ata në Islam dhe kërkimi i ndërmjetësimit dhe afrimit tek Allahu nëpërmjet Melaikeve [ëngjëjve], Pejgamberëve apo njerëzve të mirë [eulijave], ishte arsyeja që e bëri gjakun dhe pasurinë e tyre të lejuar [d.m.th. u bë e lejuar vrasja e tyre dhe konfiskimi i pasurive të tyre].

## 2.3 [Natyra e vërtetë e Teuhidit të Pejgamberëve]

[Kur t'i mësosh të gjitha këto çështje] atëherë do të mësosh [natyrën e vërtetë të] Teuhidit në të cilin ftuan të Dërguarit dhe që Mushrikët [idhujtarët] refuzuan ta pohonin dhe nuk e pranuan atë. Dhe ky Teuhid është kuptimi i dëshmisë "**La ilahe il-lAllah**" [Askush nuk meriton të adhurohet me të drejtë përveç Allahut]. Sepse ilah – sipas mendimit të Mushrikëve – është ai që kërkohet për hir të këtyre çështjeve [që janë ndërmjetësimi dhe afrimi tek Allahu], qoftë ai ndonjë Melek, Pejgamber, pemë, varr apo xhin. Ata nuk mendonin se ndonjë nga këta të adhuruar [*ilah*] është Krijues, Furnizues apo Rregullues [*Mudebbir*] sepse ata e dinin se të gjitha këto ishin vetëm të Allahut – siç u tha më përpara [në studimin e parë] – por ajo çfarë kishin për qëllim ata me *ilah* është ajo çfarë pretendojnë Mushrikët e sotëm me fjalën "*sejjid*" (zotëri).

## 2.4 [Kuptimi, jo vetëm shqiptimi]

Kështu, atyre u erdhi Pejgamberi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) që t'i ftojë tek fjala e Teuhidit "**La ilahe il-lAllah**". Dhe ajo çfarë kërkohet nga kjo fjalë është kuptimi që përmban kjo fjalë e jo thjesht që ajo të shqiptohet me gjuhë.

## 2.5 [Mosbesimtarët injorantë e kanë kuptuar Realitetin e Teuhidit]

Mosbesimtarët injorantë e dinë se qëllimi i Pejgamberit (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) me këtë fjalë ishte njësimi, veçimi i Allahut të Lartësuar duke u lidhur me të [*et-te'aluk*] me të gjitha format e adhurimit dhe duke mohuar njëkohësisht çdo gjë tjetër që adhurohet në vend të Tij, dhe distancimi nga ato [që adhurohen nga Mushrikët] sepse kur ai u tha: "Thoni **La ilahe il-lAllah**", ata u përgjigjën:

أَجَعَلَ ٱلْءَالِهَةَ إِلَٰهًا وَٰحِدًا ۖ إِنَّ هَٰذَا لَشَىْءٌ عُجَابٌ ۝٥

"**A i ka kthyer ai të adhuruarit tanë në një të Adhuruar? Vërtet kjo është një gjë shumë e çuditshme!**"[3]

## 2.6 [Muslimanët ngecën në Injorancë për sa i përket Realitetit të Teuhidit]

Kështu pra, kur ta mësosh se njorantët nga mesi i mosbesimtarëve i dinin të gjitha këto, atëherë është mjaft e çuditshme se si një person që pretendon Islamin për veten e tij nuk e ka idenë fare për kuptimin e kësaj fjale [**La ilahe il-lAllah**] të cilën e dinte edhe më injoranti mes mosbesimtarëve (në kohën e Pejgamberit, *sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*). Përkundrazi, ai mendon se kjo dëshmi kërkon vetëm shqiptimin e gërmave të saj pa qenë nevoja që të besosh me zemër ndonjë nga kuptimet e saj. Edhe ai që është më i zgjuari dhe më i mençuri mes atyre (që pretendojnë Islamin) mendon se kuptimi i saj është se askush nuk krijon e nuk furnizon përveç Allahut dhe se askush nuk i rregullon çështjet përveç Allahut. Kështu që, nuk ka kurrfarë të mire tek ky person, kur edhe injorantët nga mesi i mosbesimtarëve janë më të ditur se ai për kuptimin e dëshmisë "**La ilahe il-lAllah**".

Fundi i Fjalëve të Shejkhul-Islam [Muhamed Ibn Abdul-Uehabit].

[3] Sa'd, 5.

## ✍ *Çështje për t'u mbajtur shënim:*

**2A.** Dy ajetet e përmendura në fillimin të kësaj pjese [Xhin, 18 dhe Ra'd, 14] tregojnë se du'aja apo lutja është vetëm për Allahun dhe se lutja që u drejtohet të tjerëve **përkrah** Allahut është Shirk. Ka shumë ajete të tjera me këtë kuptim. Shiko suret: Mu'minun, 117; Furkan, 68; Shu'ara, 213; dhe Kasas, 88.

**2B.** Mushrikët u luteshin të tjerëve në vend të Allahut me *du'a* që të kërkonin ndërmjetësimin e tyre dhe që t'i afroheshin Allahut nëpërmjet tyre. Duke patur parasysh që ata e pohuan Rububijen e Allahut dhe e mohonin atë për objektet e tyre që i adhuronin, që faktikisht ata edhe e adhuruan Allahun dhe iu lutën Atij ngënjëherë[4], atëherë bëhet e qartë se natyra e Shirkut të tyre ishte vendosja e

---

[4] **Alarm Dyshimi Nr. 3:** **Mushrikët i luteshin vetëm idhujve dhe besonin se idhujt mund t'i shpëtonin dhe mund t'u bënin dobi atyre!!**

Kur'ani e ka nxjerrë të pavërtetë këtë pretendim duke e përshkruar gjendjen e Mushrikëve në çastet kur jetët e tyre ishin në rrezik:

هُوَ ٱلَّذِى يُسَيِّرُكُمْ فِى ٱلْبَرِّ وَٱلْبَحْرِ حَتَّىٰٓ إِذَا كُنتُمْ فِى ٱلْفُلْكِ
وَجَرَيْنَ بِهِم بِرِيحٍ طَيِّبَةٍ وَفَرِحُوا۟ بِهَا جَآءَتْهَا رِيحٌ عَاصِفٌ
وَجَآءَهُمُ ٱلْمَوْجُ مِن كُلِّ مَكَانٍ وَظَنُّوٓا۟ أَنَّهُمْ أُحِيطَ بِهِمْ دَعَوُا۟
ٱللَّهَ مُخْلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ لَئِنْ أَنجَيْتَنَا مِنْ هَٰذِهِۦ لَنَكُونَنَّ مِنَ ٱلشَّٰكِرِينَ ﴿٢٢﴾

"**Ai ua mundëson** (njerëzve) **udhëtimin nëpër tokë dhe det. E, kur gjenden në anije që lundron me ta me erën e përshtatshme e ata i gëzohen kësaj, arrin një stuhi dhe i sulmojnë valët nga të gjitha anët e mendojnë se do t'i vënë poshtë,** (atëherë) **i luten Allahut sinqerisht, duke i premtuar besimin: "Nëse na shpëton nga kjo, me të vërtetë, do të jemi falenderues.**" [Junus, 22]

فَإِذَا رَكِبُوا۟ فِى ٱلْفُلْكِ دَعَوُا۟ ٱللَّهَ مُخْلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ فَلَمَّا نَجَّىٰهُمْ إِلَى ٱلْبَرِّ إِذَا هُمْ يُشْرِكُونَ ﴿٦٥﴾

"**Dhe kur hipin në anije, ata lusin Allahun duke e bërë besimin e tyre të pastër vetëm për Të, por kur Ai i sjell ata shëndoshë e mirë në tokë, kur ç'të shohësh! Ata ua japin të tjerëve një pjesë të adhurimit të tyre** (në vend të Allahut)**.**" [Ankebut, 65]

وَإِذَا غَشِيَهُم مَّوْجٌ كَٱلظُّلَلِ دَعَوُا۟ ٱللَّهَ مُخْلِصِينَ لَهُ ٱلدِّينَ
فَلَمَّا نَجَّىٰهُمْ إِلَى ٱلْبَرِّ فَمِنْهُم مُّقْتَصِدٌ وَمَا يَجْحَدُ بِـَٔايَٰتِنَآ إِلَّا كُلُّ خَتَّارٍ كَفُورٍ ﴿٣٢﴾

"**Dhe kur ata i mbulon vala si hije, ata e thërrasin Allahun plot përkushtim, por kur Ai i nxjerr ata shëndoshë e mirë në tokë, ka prej atyre që lëkunden** (ndërmjet besimit dhe mosbesimit)**. Por askush nuk i mohon Ajetet tona përveç çdo i pabesë mosmirënjohës.**" [Lukman, 32]

وَإِذَا مَسَّكُمُ ٱلضُّرُّ فِى ٱلْبَحْرِ ضَلَّ مَن تَدْعُونَ إِلَّآ إِيَّاهُ فَلَمَّا نَجَّىٰكُمْ إِلَى ٱلْبَرِّ أَعْرَضْتُمْ وَكَانَ ٱلْإِنسَٰنُ كَفُورًا ﴿٦٧﴾

ndërmjetësuesve mes tyre dhe Allahut dhe thirrja e këtyre ndërmjetësuesve duke iu lutur atyre. Kështu që, adhurimi i tyre nuk ishte i veçantë vetëm për Allahun, ngase ata adhuruan edhe të tjerë duke iu lutur atyre.

**2C.** E gjithë kjo tregon natyrën e vërtetë të Teuhidit të Pejgamberëve, që është kushtimi i të gjitha formave të ndryshme të adhurimit, të brendshme apo të jashtme, ato të zemrës, të gjuhës dhe të gjymtyrëve, vetëm për Allahun. Dhe ky është kuptimi që përmban dëshmia "**La ilahe il-lAllah**".

**2D.**Mënyra se si Mushrikët e kuptuan fjalën *ilah* (i adhuruar) ishte se sipas atyre ajo nënkupton atë që kërkohet për hir të ndërmjetësimit dhe afrimit tek Allahu. Këtë fakt e tregon Kur'ani se Mushrikët kur nuk bëjnë Shirk në Rububije, apo që ia mohojnë Rububijen çdokujt tjetër përveç Allahut, që e adhurojnë Allahun, e përkujtojnë Atë dhe ndonjëherë i luten vetëm Atij, se argumenti i tyre për lutjen e të tjerëve ishte me pretendimin se ata i afronin tek Allahu dhe u ofronin ndërmjetësim, atëherë e gjithë kjo tregon se arsyetimi i tyre për fjalën *ilah* (i adhuruar) nënkuptonte çdokënd që do t'i afronte ata tek Allahu nëpërmjet ndërmjetësimit, qoftë ai Melek, Pejgamber, Eulija, xhin, apo madje edhe gurët, idhujt dhe pemët.[5] Prej këtu kuptojmë domethënien e fjalës *ilah* ashtu si është

---

"**Ndërsa kur ju kap e keqja në det, ata të cilët ju i thërrisni përveç Atij, shuhen e zhduken, përveç Atij** (Allahut)**, por kur Ai ju sjell shëndoshë e mirë në tokë, ju i ktheni shpinën** (Atij) **dhe njeriu gjithnjë është mosmirënjohës.**" [Isra, 67]

Dhe të gjitha këto ajete tregojnë se Mushrikët nuk bënin shirk në Rububije ngase ata e dinin se vetëm Allahu mund t'i shpëtonte. Kështu që, në situata të tilla ata i bënin lutjet dhe adhurimin vetëm për Allahun, ndërkohë që e dinin se ata të cilëve u luteshin gjatë kohëve të tjera nuk mund t'i ndihmonin dhe as u bënin dobi.

[5] **Alarm Dyshimi Nr.4: Mushrikët u luteshin vetëm idhujve dhe nuk u luteshin njerëzve të mirë!!**

Dhe kjo është e pavërtetë ngase Kur'ani pohon se Mushrikët i luteshin njerëzve:

وَمَنْ أَضَلُّ مِمَّن يَدْعُوا مِن دُونِ اللَّهِ مَن لَّا يَسْتَجِيبُ لَهُ إِلَىٰ يَوْمِ الْقِيَامَةِ وَهُمْ عَن دُعَائِهِمْ غَافِلُونَ ٥

"**E kush është më i humbur se ai, i cili, në vend Allahut, u lutet atyre që nuk mund t'i përgjigjen deri në Ditën e Kijametit e që janë krejt të pavetëdijshëm ndaj lutjes së tyre?**" [Ahkaf, 5]

Në ajetin e mësipërm përemri lidhor [në Arabisht] "*men*" është përdorur në frazën "*men la jestexhijbu lehu*" [**atyre që nuk do t'i përgjigjen**] dhe ky përemër nuk përdoret për krijesa që nuk kanë arsye apo janë të pajeta. Në vende të tjera në Kur'an Allahu përdor përemrin lidhor "*ma*" (**gjithçka**) që lidhet me qëniet që nuk kanë arsye apo jetë.

Në fakt, në ajetin para këtij, Allahu thotë:

قُلْ أَرَأَيْتُم مَّا تَدْعُونَ مِن دُونِ اللَّهِ أَرُونِي مَاذَا خَلَقُوا مِنَ الْأَرْضِ أَمْ لَهُمْ شِرْكٌ فِي السَّمَاوَاتِ
ائْتُونِي بِكِتَابٍ مِّن قَبْلِ هَٰذَا أَوْ أَثَارَةٍ مِّنْ عِلْمٍ إِن كُنتُمْ صَادِقِينَ ٤

përdorur në Kur'an, e cila i referohet çdo gjëje që lutet, nderohet apo adhurohet.

**2E.** Domethënia e Dëshmisë [**La ilahe il-lAllah**] u kuptua edhe nga injorantët që ishin mes mosbesimtarëve; ata e dinin dhe e kuptonin mjaft mirë realitetin e

---

"**Thuaju** (o Muhamed idhujtarëve)**: "A i shihni ata që i adhuroni në vend të Allahut? Më tregoni, çfarë pjese të Tokës kanë krijuar ata?! Mos vallë kanë ndonjë pjesë në krijimin e qiejve?! Më sillni një libër të shpallur para këtij** (Kuranit) **ose ndonjë gjurmë tjetër të dijes** (hyjnore)**, nëse flisni të vërtetën!**" [Ahkaf, 4]

Këtu përemri lidhor [në Arabisht] "*ma*" është përdorur në frazën "*era'ejtum ma ted'une min dunil-lah*". Pra, Allahu ka përdorur në të dy ajetet si "*ma*" ashtu edhe "*men*" për të treguar se Mushrikët i luteshin edhe qënieve me arsye (humane) edhe ato pa arsye (jo-humane).

Mirëpo, edhe kur Mushrikët u luteshin idhujve, në realitet këta idhuj përfaqësonin njerëzit e mirë që kishin vdekur dhe kështu ata [Mushrikët] në të vërtetë nuk po u luteshin idhujve, por u luteshin atyre që përfaqësoheshin nga këta idhuj (njerëzit e mirë që kishin vdekur). Mendohu thellë tek ky ajet:

وَاتْلُ عَلَيْهِمْ نَبَأَ إِبْرَاهِيمَ ﴿٦٩﴾ إِذْ قَالَ لِأَبِيهِ وَقَوْمِهِ مَا تَعْبُدُونَ ﴿٧٠﴾
قَالُوا نَعْبُدُ أَصْنَامًا فَنَظَلُّ لَهَا عَاكِفِينَ ﴿٧١﴾ قَالَ هَلْ يَسْمَعُونَكُمْ إِذْ تَدْعُونَ ﴿٧٢﴾ أَوْ يَنفَعُونَكُمْ أَوْ يَضُرُّونَ ﴿٧٣﴾

"**Dhe lexoju atyre ndodhinë e Ibrahimit. Kur ai i tha babait të tij dhe popullit të vet: "Çfarë adhuroni ju?" Ata i thanë: "Ne adhurojmë idhujt dhe ndaj tyre jemi gjithnjë të përkushtuar." Ai u tha: "A ju dëgjojnë (<u>jesme'unekum</u>) kur i thërrisni? Apo mos ju sjellin dobi (<u>jenfe'ukum</u>), a mos ju dëmtojnë (<u>jedurrun</u>)?**" [Shu'ara, 69-73]

Shiko përdorimin e foljes në shumës në gjininë mashkullore që i referohet idhujve. Sikur ata të kishin për qëllim (adhurimin e) vetë idhujve në formën e tyre (e jo ata që përfaqësoni këta idhuj, që ishin njerëzit e mirë që kishin vekur), atëherë do të ishte përdorur gjinia femërore në njëjës (**<u>tesme'ukum</u>**, **<u>tenfe'ukum</u>**, **<u>tedurr</u>**).

Dhe ajo çfarë tregon e gjithë kjo është se Allahu shpesh përdor fjalën "*men*" dhe " *ma*" dhe i referohet gjithçkaje që adhurohet në vend të Allahut me foljet në shumës në gjininë mashkullore, me qëllim që t'i përfshijë të gjitha format dhe shfaqjet që kryhet Shirku. Kjo për shkak se kur Mushrikët adhurojnë të tjerët në vend të Allahut, ata në të vërtetë adhurojnë shumë gjëra të ndryshme. Së pari, ata adhurojnë njeriun e devotshëm, i cili është rrënja apo baza e këtij adhurimi (duke i kërkuar ndërmjetësim apo afrim…), pastaj adhurojnë çdo gjë që e rrethon atë si: varret, gurët e varreve apo statujat që përfaqësojnë personin e vdekur. Dhe nga argumentet më të qarta për të gjithë atë që u thanë më lartë është thënia e Allahut:

إِن تَدْعُوهُمْ لَا يَسْمَعُوا دُعَاءَكُمْ وَلَوْ سَمِعُوا مَا اسْتَجَابُوا لَكُمْ ۖ
وَيَوْمَ الْقِيَامَةِ يَكْفُرُونَ بِشِرْكِكُمْ ۚ وَلَا يُنَبِّئُكَ مِثْلُ خَبِيرٍ ﴿١٤﴾

"**Nëse ju u luteni atyre, ata nuk e dëgjojnë lutjen tuaj, por edhe sikur ta dëgjonin, nuk do t'ju përgjigjeshin. Në Ditën e Kiametit, ata do ta mohojnë adhurimin që u bënit atyre. Askush nuk mund të të njoftojë ty** (o Muhamed) **ashtu si Ai që është i Gjithëdijshëm.**" [Fatir, 14]

Vër re para së gjithash përemrin mashkullor në shumës që është në fillim (*hum*: *in ted'u<u>hum</u>*), pastaj përdorimin e katër foljeve në gjininë mashkullore në shumës që u referohet atyre që thirren me dua (me lutje)!! Kjo nuk u referohet vetëm idhujve, o ti njeri i zgjuar!!

Teuhidit në të cilin po thirreshin. Kjo është arsyeja përse ata u përgjigjën të çuditur:



"**A i ka kthyer ai të adhuruarit tanë në një të Adhuruar? Vërtet kjo është një gjë shumë e çuditshme!**"[6]

dhe me këtë ata donin të thoshin: "**…a Allahu duhet të jetë i vetmi të Cilit duhet t'i lutesh?**" e jo që "**…a vetëm Allahu është Krijuesi, Zotëruesi dhe Furnizuesi?**", siç u tha më përpara.

**2F.** Këto çështje kanë marrë përmasa mjaft të frikshme sa që shumë prej Muslimanëve kanë ngecur në injorancë për sa i përket realitetit të Teuhidit të Pejgamberëve dhe janë akoma më të paditur rreth kuptimit të vërtetë dhe kërkesat e dëshmisë që ata e thonë me gjuhët e tyre [dëshmia **La ilahe il-lAllah**], më të paditur sesa njerëzit më injorantë nga mesi i mosbesimtarëve, të cilët e dinin se ku po thirreshin dhe e refuzuan këtë dituri të përsosur në të cilën u thirrën.

**2G.** Akoma më e keqe është gjendja e njerëzve më të zgjuar e të mençur që deklarojnë Islamin, të cilët e ngatërrojnë Rububijen e Allahut dhe Uluhijen e Tij. Kështu, ata mendojnë se domethënia e Dëshmisë [**La ilahe il-lAllah**] është se Allahu është Krijuesi, Zotëruesi dhe Furnizuesi. Dhe në këtë gjendje kanë përfunduar shumë nga grupet dhe partitë bashkëkohore të cilat nuk bëjnë dallim midis kuptimit të fjalës *Rab* dhe kuptimit të fjalës *Ilah*.

**2H.** Pejgamberi (*sal-lAllahu 'alejhi ue sel-lem*) nuk bëri ndonjë dallim midis tipeve të ndryshëm të Mushrikëve dhe i luftoi ata që të gjithë. Pak rëndësi kishte nëse ata ua drejtonin lutjet dhe du'atë e tyre ndonjë Meleku, Pejgamberi, Shenjtori, Xhinni, guri, peme apo idhulli; ai i luftoi ata që të gjithë ngase natyra e Shirkut të tyre ishte e njëjtë: ata merrnin ndërmjetësues mes veteve të tyre dhe Allahut dhe u kërkonin atyre ndërmjetësim me pretendimin se nëpërmjet tyre arrinin afrimin tek Allahu.

[6] Sa'd, 5.

## Plan-Veprimi për Mu`uahidin:

**1.** Mësoji përmendësh ajetet e Sureve [Xhin, 18] dhe [Ra'd, 14], të cilat flasin për të drejtën që i përket vetëm Allahut për sa i përket lutjes dhe du'asë. Përpiqu të mësosh edhe ajetet e tjera nëse je i aftë.

**2.** Kuptoje mirë domethënien e fjalës *ilah* dhe shiko me kujdes se ajo nuk ka të njëjtën domethënie si fjala *rab*, dhe kuptoje se *ilah* është çdo gjë që lutet në vend të Allahut, qoftë ai Melek, Pejgamber, Eulija, Xhin, gur, idhull, pemë apo çdo krijesë tjetër përveç Allahut. Përpiqu të jesh në gjendje që ta shpjegosh ndryshimin midis *rab* dhe *ilah* duke përmendur ajetet që ke mësuar përmendësh në këtë mësim dhe në mësimin e parë.

**3.** Mësoji përmendësh ajetet që përmendin se Mushrikët i luteshin Allahut të vetëm kur ishin në rrezik dhe i braktisnin ata të cilët i lutnin në vend të Allahut.

**4.** Kuptoje mirë se ngjitja e Mushrikëve pas të tjerëve në vend të Allahut ishte me qëllim kërkimin e ndërmjetësimit dhe afrimit tek Allahu nëpërmjet tyre.

**5.** Mësoji përmendësh ajetet në të cilat përdoren përemrat mashkullorë shumës për ata që thirren me *du'a*, ajete të cilat vërtetojnë se nuk ishin idhujt ata që po luteshin por eulijatë dhe të vdekurit që përfaqësoheshin nga këta idhuj.

**6.** Mësoji përmendësh sa më mirë që të jetë e mundur të teta çështjet e mësipërme të cilat shpjegojnë këtë pjesë [**Studimin e Dytë**] dhe nxirr prej aty çështjet e ndryshme të rëndësishme.

**7.** Mendohu me kujdes për të gjitha këto që u përmendën. Pastaj, kur të jesh i kënaqur me kuptimin dhe përfitimin që ke arritur, atëherë vazhdo me pjesën e tretë duke kërkuar ndihmën dhe mbështetjen e Allahut.

Salati dhe selami qoftë mbi të Dërguarin e Allahut, mbi familjen, shokët e tij dhe ata që e ndjekin atë në Teuhid dhe Sunet deri kur të vijë Çasti e Fundit.